


# NJË TJETËR SKËNDERBE – PËRMES PENËS SË BENJAMIN DISRAELIT



**Nga Marjana Bulku**

# NJË VËSHTRIM MBI NOVELËN E BENJAMIN DISRAELIT "*NALTËSIMI I ISKANDERIT*", KUSHTUAR HEROIT TONË KOMBËTAR, GJERGJ KASTRIOTI SKËNDERBEU

**GJERGJ KASTRIOTI SKËNDERBEU**, ky lider shqiptar i njohur ndërkombëtarisht dhe i pranuar historikisht nga shqiptarët si një rast unik që arriti t'i bashkonte ata si rrallëkush, vjen këtë herë krejt ndryshe në veprën *"Naltësimi i Iskanderit"* nga Benjamin Disraeli, dy herë kryeministër i Mbretërisë së Bashkuar (1868 dhe 1874–1880), përkthyer mjeshtërisht nga studiuesi Mal Berisha.

Kur Patricia Nugee ekspozonte rreth 37 libra për Skënderbeun, vepra antikuare të autorëve të ndryshëm, nuk dihet nëse e dinte që një prej ish-kryeministrave të vendit të saj kishte shkruar pikërisht këtë vepër tërësisht letrare në vitin 1833 – ***The Rise of Iskander*** – e cila tashmë vjen e përkthyer nga një ish-ambasador shqiptar në Mbretërinë e Bashkuar, studiuesi dhe autori i disa veprave me karakter historik, biografik dhe publicistik, këtë herë me një profil tjetër: atë të përkthyesit, Mal Berisha.

Kishte mjaftuar një udhëtim nëpër Mesdhe, ku natyrisht Shqipëria dhe historia e saj e kishin nxitur Disraelin për të shkruar këtë vepër. Por, pa dyshim, edhe "efekti Bajron" – ai që në vargjet e tij e konsideron Shqipërinë si "vendin ku lindi Iskanderi" – është ndoshta një tjetër arsye që e frymëzoi autorin për një trajtim të tillë, ku rrëfimi rrjedh përmes përshkrimeve, dialogëve dhe ngjarjeve që përshkojnë pothuajse tërë Mesdheun.

Vepra përshkohet nga romantizmi i kohës, ku sfondi letrar ndërton një hero me shpatë e përkrenare, betejash e dyluftimesh, por brenda të cilit jetojnë edhe ndjenja lirike e njerëzore — dashuri dhe marrëdhënie me miq, të dashur e kundërshtarë — që i japin veprës një dimension të ri, të panjohur më parë: atë të heroit që jeton midis ndjenjës për Idunën dhe detyrimeve ndaj atdheut, ku në fund triumfon kjo e fundit.

Në fakt, po t'u referohesh kërkimeve, pothuajse nuk ekziston asnjë dëshmi e plotë historike mbi martesën e Skënderbeut dhe, aty ku shkruhet diçka, shpesh ndodhin aludime dhe pasaktësi. Megjithatë, dihet se kronologjitë historike për Skënderbeun mbështeten kryesisht mbi veprat e Marin Barletit, Gjon Muzakës dhe Fan Nolit, të cilët përmendin Marinën, me të cilën lidhet martesa e Skënderbeut në vitin 1451.

Disraeli ka sjellë një vepër ku sfondi historik nuk mungon, duke u bërë i pranishëm përmes personazheve reale — Gjergj Kastrioti, Huniadi i Hungarisë, Princ Mehmeti II (sulltani i ardhshëm, Fatihu) — si dhe përmes toponimeve gjeografike si: Petrela, Kruja, Kështjella e Justinianit, Fusha e Kallishtës, Kulla e Babelit. Po ashtu, përshkrimet realiste të mjediseve dhe veshjeve — si qilimat persianë, kolltukët e kadifenjtë, banjat në formë guaske, apo çatitë dritëpërçuese — e bëjnë të gjallë ngjarjen. Këto elemente vizatojnë me përpikëri edhe kohën në të cilën zhvillohet ky idil, ku nuk mungojnë realizmi, aksioni dhe elementi fantastik.

Mal Berisha na ka sjellë një Skënderbe më njerëzor se kurrë, të zbritur nga kali, në marrëdhëniet e tij me miqtë, kundërshtarët, ndjenjat dhe veprimet. Është pikërisht ky hero–njeri që i ka munguar lexuesit shqiptar, i cili është mësuar ta shohë Skënderbeun gjithmonë si një figurë legjendare, në dyluftim të përhershëm mes mitit dhe historisë.

Vepra na sjell gjithashtu një tjetër qasje: atë të një politikani të shquar britanik, i cili, para se të ishte i tillë, ishte shkrimtar, gazetar, publicist dhe autor i disa veprave letrare. Prandaj, trajtimi i Skënderbeut prej tij konsiderohet një avantazh për ne — një komb i vogël, por me udhëheqës

gjurmët e të cilëve Europa i njeh, i ruan, i çmon dhe i përçon përmes veprave.

Vepra përbën gjithashtu një risi për përkthyesin e saj, Mal Berisha, i cili, duke i qëndruar besnik tekstit origjinal, ka sjellë një dialog të zhdërvjellët, përmes të cilit lexuesi i vëmendshëm kupton karakteret e veprës — si ata realë, që njihen nga historia, ashtu edhe ata imagjinarë, që e plotësojnë atë. *"Naltësimi i Iskanderit"* vjen si një vepër më shumë në kolanën e gjatë të veprave kushtuar heroit tonë kombëtar, Gjergj Kastriot Skënderbeu, ku atmosfera e luftës është gjithmonë e pranishme, edhe pse shoqërohet nga elementë të trillit: kështjella, fatet e princeshave, burgime ëndrrash. Tablotë e luftës nuk mungojnë: "turq të masakruar, kodra të mbushura me turq që ikin, epiriotë që i ndjekin, fusha të shtruara me trupa të vdekur, armë pa zot, çadra e flamuj, re tymi që bëjnë hije mbi ta".

Përshkrime të tilla të gjalla nuk mund të jenë vetëm fryt i imagjinatës; me shumë gjasë ato janë rezultat i historive dhe burimeve që Disraeli, falë natyrës së tij kërkuese e studiuese, ka shfrytëzuar për të sjellë një vepër që lexohet me interes nga çdo brez — tashmë edhe në gjuhën shqipe.

Dialogët dhe rrëfimet, përshkrimet dhe përsiatjet emocionale konfigurojnë thelbin patriotik të veprës, i cili ravijëzohet përmes fatit dhe disfatës, betejave të drejta e të

padrejta, dhe që kulmon në fjalët e Iskanderit: *“Pasuria ime më e vyer është liria e vendit tim.”* Angazhimi patriotik, i dukshëm e i nëndheshëm, gjithmonë i pranishëm, u fal heronjve — realë dhe imagjinarë — një energji të pafundme njerëzore, përçimi i së cilës, edhe 550 vjet më vonë, përcjell dimensione historike, patriotike dhe po aq humane, që mbeten aktuale në terrenin shqiptar dhe kudo ku jetojnë shqiptarët.

A mund të konsiderohet kjo vepër si një dokument më shumë mbi atë figurë tashmë unike në historinë tonë? Mendimi im është: po. Edhe pse vepra është letrare, konflikti historik është aty; protagonistët gjithashtu. Për më tepër, vendet, kalatë, udhëtimet — veçanërisht Kruja — na japin një sfond të gjallë e të prekshëm të epokës së Skënderbeut, më prezent se kurrë më parë.

**Source:** [Ulqini Online]